**Redaktor:**
Sevdail Zejnullahu

**Kopertinën dhe ilustrimet i punoi:**
Visar Limani

**Recensent:**
Muhamed Krasniqi

**Lektor:**
Xhavit Beqiri

**U shtyp në shtrypshkronjën**
SHKROLAPRINT
Prishtinë
2015

**Tirazhi: 555/copë**

Katalogimi në botim – (CIP)
Biblioteka Kombëtare e Kosovës "Pjetër Bogdani"

821.18-93-1

Havolli, Refik
Ëndërr buzë lumi / Refik Havolli ; ilustrimet Visar Limani. – Prishtinë : Shkrola Print, 2015. – 68 f. : ilustr. ; 21 cm.

1. Limani, Visar

ISBN 978-9951-426-38-1

## FJALA DHE KËNGA

Janë daulle ëmbël tingëllojnë
si lule prilli botën shijojnë
janë ninulla nënën gëzojnë
si valë lumi dashuri ofrojnë.

Koha nget e nget gjithmonë
e jeta nuk është e pambarim
ylber kënga ylber fjala
shall në qafë të lumit tim.

Urrejtjen s’e kanë shok fare
se harresën e kanë mëri
ata që jetuan a ranë trimërisht
fjala e kënga i lind përsëri.

Pagëzojnë lindje, gjykojnë vdekje
nga guaska buzë lumit tim
i pashë në ëndërr duker lozur
e shiu më zgjoi me ngazëllim.

## NJË ZEMËR VEÇ DASHURI

Në analet e kronikat e kohës, në lashtësi
bibunë e bagunë rrinë bri n'bri
por nuk janë në hap me mua, as me ty
se kënga e gjinkallave i mban nën dry.

Le të thuhet plot pezm
se Kali i Trojës ec me krenari
kur sheh se Liburna fundoset
Prometeun e fyen me trokun e tij.

Via Egnatia më shpuri jo gabimisht
në Porto Romano me ëndërr në sy
seç më kapi një kollë e keqe
por në zemër ndiej veç dashuri.

# DIKUSH KËNGË
# DIKUSH ELEGJI

Të ndryshme njerëzit i kanë huqet…
dikush ndjek njerëzit, të tjerët kolltuqet
dikush përcjell e dikush pret
dikush ndalet e dikush nget.

Dikush nga pleshti dhjam nxjerr
dikush lesh e dikush mend tjerr
dikush i bie fyellit, dikush ia ndërron gishtat
dikush i do delet, dikush i do bishat.

Dikush i do këngët, tjetrit i lë elegjitë,
dikush e do verën, dikush i do fëmijët
dikush si zvarranik zhagas marshon
dikush si lejlek lart fluturon.

Dikush qesh dikush qan
dikush lëpihet e dikush han
dikush mjel, dikush milet
ah, si s'paskan fund këto hilet!

Kolovajzë kësaj i thonë
Kur s'e njeh qeni të zonë.

## MËSUESIT E MI

Që duhet dashur, që duhet urrejtur
kur duhet të mbahem zgjuar e kur fjetur
si duhet jetën për ta jetuar
këto **BABAI** m'i ka mësuar.

**NËNA** më mësoi ta dua jetën
të mbaj pastërti
të them gjithherë të vërtetën
të jem së pari njeri.

**GJYSHI** më mësoi sa ngjyra i ka ylberi
ç'është turpi, ç'është nderi
si bien trimat, ç'është historia
ç'është mjerimi, ç'është urtia.

**GJYSHJA** ime çdo natë
më tregonte nga një përrallë
e më puthte shpeshherë në ballë
kështu zhvillohesha në imagjinatë.

**MËSUESI** më mësoi ta dua librin
sa shkronja ka alfabeti
ç'është natyra, ç'është shoqëria
ç'është sëmundja, ç'është shëndeti.

**MOTRA** më mësoi shumë lojëra
si duhet të sillem me shokë
të mos lahem pa ditur not në ujëra
të mos bëhem nga mendja malok.

## MË ENDËRR PËR DORE

Me parmendë në dorë
që me t'u gdhirë
sa mundet në arë
lëron bujku i mirë.

E do mu si veten
arën që e punon
përrallave të tij në mbrëmje
hëna me vetull seç ua bën.

- Është kënaqësi e madhe
arën ta punosh
e nga djersa jote
edhe të jetosh.

Ky është ai bujku
që me djersën e vet
në ëndërr ka krijuar
tërë një qytet.

## KUR VJEN PRANVERA

Dimri nga pranvera
më në fund u mund
natyra nga dëbora
ngadalë seç u shkund.

Nga pushteti fare
dimri u përmbys
pranvera ngadhënjimtare
mbi të seç u ngrys.

Pranvera e bukur
solli lule e behar
bujkut të gëzuar
punët i venë mbarë.

Po, na erdhi pranvera
ne sot kemi festë
veriu si përhera
më s'po bën protestë.

Për pranverën sot
në çdo kohë dhe vend
jehon kënga - jo kot
plot dëshirë e gazmend.

# PRANVERA MË KAP PËR DORE

Lulet i ringjall pranvera
dielli gojën vesh më vesh
me tak e tuk çukapikthi
seç na i bën drurët përshesh.

Bujkut në arë i ndrit fytyra
puna kudo gumëzhon
e bariu ndër livadhe
keci kecin seç e gëzon.

Këngëtari ia thotë këngës
bilbili këndon
dallëndyshja bishtgërshër
folenë ndërton.

## VERA

Kur vera e ngrohtë vjen
pleqtë rëndom rrinë nën hije
fëmijët shumë gëzohen
në lumë si peshqit freskohen.

Muratori bën ndërtesë
të fortë si kala me gurë
bujkut i pikojnë djersë
në ara duke korrë grurë.

Bleta punëtore mjaltin
e grumbullon në hoje
zogjtë e bukur pinë
ujë të ftohtë në kroje.

Qengjat e mirë
në lëndinë kullosin
fëmijët me dëshirë
mu pranë tyre lozin.

Në këtë stinë natyra
është e lulëzuar
prandaj për të gjithë
është e dëshiruar.

## VJESHTA

Jehon kënga në arë
askush nuk po hesht
se duhet punuar –
kësaj i thonë vjeshtë!

Kënga e punës jehon
në fusha e bregore
bujkun puna e gëzon
në arat pjellore.

Kështu kur vjen vjeshta
puna shtohet në vreshta
besa edhe nëpër ara
atje ku hidhet fara!

Koha kalon, kalon
mu si lumi që rrjedh
frutat e fundit
bujku kudo i mbledh!

Andaj puna e njerëzve
pa masë na gëzon
vetëm ikja e shpezëve
sikur na pikëllon!

## SHTATORI

Me libra ndër duar
nxënësit nisen për në shkollë,
prindërve u janë zotuar
se do të jenë shembullorë.

- Ejani fatosa të mirë
kështu i thërret shkolla,
nxënësit shkojnë me dëshirë
faqeskuqur sikur molla.

Në shtator bën shumë vapë
po nxënësit nuk ndalojnë,
në shkollë shkojnë me vrap
se duhet të mësojnë.

## DËSHIRAT PËR VITIN E RI

Dua zogjtë të fluturojnë të lirë
dua folenë ta kenë të mirë
dua dielli të shndritë mbi botë
dua njeriu të mos ketë kurrë lot.

Dua paqja, liria, e vërteta
kudo të mbretërojë
lufta, gënjeshtra
të mos ekzistojë.

Dua njerëzit në mes vete
të kenë lumturi,
banorët e Afrikës - më pak uri
bota - shumë më shumë dashuri.

Dua dielli më tepër të ndriçojë
në zemrat e njerëzve mbarë
errësira të mos sundojë
të sjellë ujë çdo burim i tharë.

Dua të gjithë nxënësit
të marrin vetëm pesa
të mos skuqen përpara mësuesit
nga turpi të mos u pikojë djersa.

Dua që e liga mizore
të mos ekzistojë fare
dua të bëhem babadimër
unë kësaj radhe.

## VENDLINDJA IME

Vendlindja ime
është shumë e mirë
si ndonjë trime
ndërtohet e lirë.

Mbretëron sot hareja
vendlindja përparon
me shtëpi të reja
shtatin hijeshon.

Vendlindja ime
zbukurohet e rritet
të bëhet qytet
së shpejti pritet.

Nga vendlindja ime
mësues, mjekë e inxhinierë
të gjithë të lumtur
sot punojnë me nder.

## LUMI

Pa pushim lumi ec
nuk është fare memec
që nga çasti kur buron
vazhdimisht gurgullon.

Lumi ec përpara
fare s’ka kthim
nëpër fusha, nëpër ara,
gjarpëron pa pushim.

Kur është valëdegëzuar
atë e mbulon inati
dhe ashtu i egërsuar
do të dalë nga shtrati.

## LUMI BISHTPËRPJETË

Kur vjen vera
bën shumë vapë
fëmijët si përhera
freskohen në Llap.

Nga lumi Llap
arat ujiten
korrje të begata
çdo vit priten.

Llapi i qetë ec ec
por assesi nuk ngec
është lumë bukurosh
i këthjellët kaltërosh.

Buzë këtij lumi
lumi bishtpërpjetë
shtrihet qyteti i ëndrrave
që unë e kam gjetë.

I ftoj fëmijët e botës
të vijnë dorë për dore
që qytetin e ëndrrave
ta lëpijnë si akullore.

## DËSHMORËT

Luftuan me trimëri
dhe guxim të rrallë
prandaj brezat
i kujton me mall.

Sot u këndojmë këngë
sot u ngremë lapidare
nesër e tërë jetën
diell në dritare.

Më në fund lirinë e fituan
për të cilën ranë fli
errësirën e larguan
lavdi u qoftë, lavdi!

## TRADHTARËT

Ka njerëz me dy fytyra
flasin e qeshin në dy mënyra
fjalën kurrë s’e vënë në kandar
nuk di si t’u them - veç tradhtarë.

Me shpinë shohin me shpinë dëgjojnë
ditën hije natën veprojnë
fjalë pak ky veshgjati
posi dhelpër bëhet i ngrati.

Natën i tjetrit, ditën yti
kjo zemër prej hileqari
me katër vesh e katër sy
dy për tjetrin dy për ty.

Edhe sot qeshet i ngrati
e zgjat bishtin për së gjati
shputave të tij u vjen era
s’e lanë lumi s’e fshin era.

## ËNDËRR BINJAKE
(Isë Havollit, Bedri Ahmetit)

Me robërinë
kurrë s'u pajtuan
për lirinë
gjithnjë luftuan.

Si petrita të malit
së bashku luftuan,
përpara armikut
të patrembur qëndruan.

Luftuan për liri,
luftuan për atdhe
të dy ranë fli
për të shtrejtin dhé.

Të dy një ëndërr kishin
të dy një ideal,
të dy një yll ishin
s'kishte furtunë që i ndal.

Mburret trualli ynë
sot plot me krenari
që pati kësi trimash
që ranë për liri.

## ËNDËRR NË SHESH

Mbi sukë shndrit dielli
na sjell lot e gëzim
lavdi për këtë ditë
lavdi Zahir o trim.

Ndër shekuj farkuam shpata
me jatagan lapsa kemi mprehë
pushkë ndër vite hije të gjata
sot hedhin valle në sheshin Skenderbe.

Në shesh janë mbledhur
me mijëra fëmijë
në qiell hedhin pëllumba
me zemër plot dashuri.

Përjetë do të mbetet
diell Kosovë mbi sy
çdo ditë në shesh të përshëndesim
Komandant - u kry, u kry!

## HAPIN E KISHIN ÇLIRIM
(Luftëtarëve të lirisë)

Bijtë e atdheut tim
për liri luftuan prore
në luftë me guxim
e me shpresë në fitore.

Luftuan si luanë
se i nxiste ideali
për liri të atdheut
jetën shumëkush e fali.

Nuk e falën jetën kot
po e ndërruan me lirinë
ata s'frikësoheshin dot
prandaj gjetën pavdekësinë.

Sikur petrita të malit
kundër piratëve luftuan
edhe përpara tufanit
barrikadë qëndruan.

Kishin qëndrim çeliku
ishin mburojë për këtë tokë.
në luftën kundër armikut
s'kursyen gjak as kokë.

## HEROINA

Shpirti mund të më dalë
nga torturat të vdes
por jo asnjë fjalë
jam shqiptare me besë.

Shokët e mi s'i tregoj
kështu do të vuaj
atdheun s'e tradhtoj
se s'jam e huaj.

Nuk dua të më falni
luftoj për ideal
jo, jo, nuk kërkoj ndjesë
për liri dua të vdes.

Më lehtë e kishin detit
t'ia ndalnin valën
sesa heroinës
t'ia nxirrnin fjalën.

## NOLI

Altar i atdheut tonë
flamur i demokracisë
ishte pararojë gjithmonë
për shtresën e vegjëlisë.

Njeri, burrështeti, luftëtar
orator, poet, patriot…
krenari për çdo shqiptar
atëhërë edhe sot.

Lule që çeli në qershor për fitore
për t'i dhënë pranverës kuptim
simbol i demokracisë prore
granit i atdheut tim.

Mburojë e vatrës sonë
kështjellë e gurtë qëndrese
për vegjëlinë gjithmonë
ai qe flamur shprese.

Mbeti legjendë ndër breza
mbeti përmendore e gjallë,
mbeti këngë e pashuar…
se shkëlqeu si yll i rrallë.

## MIGJENI

I këndoj mjerimit
me dhembje e mallëngjim
nga thellësia e shpirtit
i dilte kushtrimi për zgjim.

Nga Vargjet e lira
plot besim dilte fjala rini
mu nga ato vargje të zjarrta
të shkruara me mjeshtri.

Shkëndijën shumë e donte
e cila nga Plaka ikte
urrente padrejtësinë e burokracinë
që e shtypnin vegjëlinë.

Thesari më i çmuar
në zemrën e poetit flinte
ishte kjo kënga e pakënduar
që koha do ta nxirrte.

## EDHE I HESHTUR EDHE I PARI

Nëpër mbledhje pse të flas
diskutimet pasi i duartrokas
përse mendjen ta mundoj
nga shumica kur gjithmonë anoj.

Më mirë i heshtur-opurtunist
sesa armiq të tuboj,
siç po bëjnë ca karrieristë
karrierën vetes t'ia rrezikoj.

Çdo problemi i gjendet rrugëdalja
kur prezente është paraja
heshtja ime është e mbarë
kush thotë jo është i marrë.

Për disa në sy jam halë
por askush s'mund të më ndalë
askujt s'i them e ke gabim
derisa shumica të marrë vendim.

Ata që duan intervistë
dua të fundit të më vënë në listë
s'dua assesi të jem i parë
se shumë kërkojnë këta gazetarë.

Kur më bëjnë pyetje
më bëhet se jam në gjykatore
por e di si të mos gaboj
them: E dua klasën punëtore.

## HUNDA PREJ LETRE

Është një zotëri
barkun e madh sa një shtëpi
jeton zemërlepuroshi me drojë
emrin të mos ia zëmë në gojë.

I pëlqen të jetë i pari
e ngre zërin si gomari
turpin e tij nuk e mbulon dot
e ha nesër atë që bëri sot.

I ndërron veturat për çdo vjet
pushimet i kalon përherë në det
e ndërron lëkurën, por s'ndryshon dot
ai që ishte dje ngeli edhe sot.

I pëlqen ta thërrasin zoti milioner
i pëlqejnë thashethemet çdo herë
i pëlqen të dalë në foltore
edhe kur zihet me pelë për dore.

Në kopsht një ditë kur erdh zotëria
fshije hundën i thanë fëmija
bzzzzzz shaka ishte kjo o zotëri
një hundë prej letre vëre për mahi.

## KËSHILLOHET ARBËRI

Flutura po të grish
ty Arbër në lojë
mos e fut në shishë
mos e fyej me gojë.

Lulet me petalet e holla
i bëhen fluturës stacion
faqet të janë bërë si molla
tani shoku libër të fton.

Kjo ishte dituri natyre, gjimnastikë…
tani duhet ta lini lojën
mëso shqip, matematikë...
nga zemra hiqe drojën.

Lexo tani pak poezi
dëgjo nga gjyshi përralla
largoje nga vetja çdo djallëzi
tani meriton të hash molla.

## GJUETARI

Ta dini se mixha Tal
është një gjuetar
ai lepuj s'gjuan në mal
as thëllëza në arë.

Kur shkon për gjah
mendimet i vijnë vërdallë, -
sa egërsira, ah
do t'i godas, vallë?!

Ç'është më e mira
ai me pushkën e tij të gjatë
di të godasë egërsira
edhe kur është natë.

- Nuk vras shtazë të mira,
nuk vras besa as zogj
vras vetëm egërsira, -
kështu na tha troç.

Lëkurat e bishave
i ruan mirë në arkë
mishin e egërsirave
ua jep qenve për darkë.

## OXHAKFSHIRËSIT

Asnjëherë nuk përtojnë
të hipin mbi çati,
çdo oxhak ata pastrojnë
që ka vjellë tym të zi.

Çdo oxhak pastrohet
bëhet si i ri
verës çelin zogjtë, lejlekët
a nuk është kjo mrekulli?

Por disa njerëz që flasin përherë
dhe nga goja vjellin vrer
për t'i shitur botës mend
se fjala e tyre është me vend.

Gojët e tyre vështirë të pastrohen,
fjalët e tyre nuk vihen në kandar
një ditë a thua do të pendohen
apo do të mbjellin të njëjtën farë.

A sikur të kishte edhe gojëfshirës
gojëkëqijtë t'i pastrojnë
kjo është dëshirë e dëshirës
të qetë që të rrojmë.

## NË AGIM

Dielli kur lind në agim
zgjuar e gjen tërë fshatin
bujqit të çlodhur pa përtim
kush mer parmendën e kush shatin.

Ca shkojnë në livadhe me kosa
ca me parmendë nisen për në arë
barinjtë me dele në kullosa
ndihet gëzim i paparë.

Vajzat mbushin bucelet në kroje
bletët mbledhin mjaltë në hoje
gratë gatuajnë pogaçe në magje
poetët thurin vargje.

Muratori ndërton shtëpi
në fabrikë bëjnë lodra për fëmijë
psikologët merren me ëndrrat e gjumit
inxhinierët ia tregojnë rrugën lumit.

Fëmijë këtu mbaron ëndrra
ëndrra ime e parë
kur të ktheheni nga shkolla
do t'jua tregoj edhe një përrallë.

## Vargu i zgjuar nga ëndrra buzë lumit

(Ëndërr buzë lumi, libër me poezi për fëmijë i autorit Refik Havolli, Prishtinë, 2015)

*"I ftoj fëmijët e botës*
*të vijnë dorë për dore*
*që qytetin e ëndrrave*
*ta lëpijnë si akullore.*

(Nga poezia Lumi bishtpërpjetë)

Autori i këtij libri me poezi, Refik Havolli, i është përkushtuar vargut nga ndjenja e tij e zemrës se bota duhet të jetë e mirë, ashtu sikurse ai kishte ëndërruar si fëmijë buzë lumit të tij të ëndrrave, në fshatin e bukur, në të cilin, pos që përjeton cicërima zogjsh, zukamë bletësh punëtore, kënaqësi natyre, kënaqësi kah bujku korr kallinjtë e grurit, vrojton edhe botën, padrejtësitë dhe si vrull me të rritet dashuria për të mirën, për lirinë e paqen anembanë botës.

Poezitë që i ka shkruar si fëmijë, mandej në moshën e rinisë, disa nga të cilat edhe i ka botuar në revistat dhe gazetat e kohës, Refik Havolli, me një përkujdesje e përshtatje me kohën e rrjedhat e saj aktuale, arrin t'i bëjë përmbledhje më vete, e cila lexuesit i ofrohet me përmbajtje të vargut shpërthyes, të vargut që përmes figurës arrin edhe të thumbojë ashpër ata që kaluan në anën tjetër, dhe të vargut i cili atdhetarinë dhe flijimin e heronjve të kombit e vë në meritoren për kombin dhe të sotmen e vendit tonë.

Të gjithë ne ëndërrojmë si fëmijë dhe si të rritur. Por, ëndërrimet fëmijërore janë të tjera, janë të ngjyrosura si ylberi, ngrohin si dielli, lakmojnë hënën me bukuritë

e saj; ato kanë kreacione, ide të sinqerta e edhe të mbërrishme, dhe jo rrallë edhe iluzione. Ëndërrimet fëmijërore dallojnë me sinqeritetin, si virtyt, si shembull e si porosi. Dhe, kur ato na vijnë përmes vargjeve, janë dhuratë e veçantë, se vijnë të padjallëzuara, vijnë krejt të sinqerta, siç është e sinqertë bota e fëmijëve.

Shkrimtari Refik Havolli, në librin e tij të parë, Ëndërr buzë lumi, i përmbledh me kujdes, me qasje të natyrshme, ëndërrimet e tij fëmijërore, që shtat fillestar e kanë fshatin e tij të lindjes, lumin që freskon dhe motivon, që shpie si autoudhë e pandalshme kah dëshirat, kah jeta dhe shkëlqimi i saj...

Ëndrrat e Refik Havollit, buzë lumit aq të dashur Llap, fëmijëve dhe lexuesit në tërësi u ofrohen edhe si ëndrra, edhe si realitet. Vargu i Refik Havollit, i shkruar atëherë kur ai ishte protagonist i ëndrrave, siç i kanë fëmijët kudo në botë, është i mbushur plot dashuri, dashuri ndaj natyrës aq të bukur, ndaj prindërve e familjes, ndaj vëllezërve e motrave, ndaj mësuesit, ndaj atdheut, ndaj heronjve të kombit, si dhe ndaj gjithë asaj që frymon dashuri e bukuri.

Nga prindërit e mësuesit mësoi shumë. Babai e kishte mësuar që duhet dashur e jetuar jetën, nëna e kishte mësuar të mbaj pastërti dhe...ta them gjithherë të vërtetën/e të jem njeri.

Gjyshi e kishte mësuar sa ngjyra ka ylberi, ç’është turpi e ç’është nderi, si bien trimat ç’është historia, ç’është mjerimi,ç’është urtia.

Gjyshja i kishte treguar çdo natë nga një përrallë, duke e puthur shpesh në ballë, ... kështu zhvillohesha në imagjinatë..., thotë poeti.

Mësuesi e kishte mësuar ta donte librin, sa shkronja ka

alfabeti, për natyrën, shoqërinë, sëmundjet, shëndetin, kurse motra i kishte mësuar shumë lojëra, se si duhet të sillet me shokë, si të mos lahet pa ditur not në ujëra dhe si të mos bëhet nga mendja malok...

Nisur nga këto mësime, që autori i vargëzon për mrekulli, ai jep edhe mesazh për të gjithë fëmijët se si duhet dëgjuar këshillat e mësimet nga nëna, nga babai, nga gjyshi e gjyshja, nga motra, nga vëllai... Janë këto vargje edhe porosi, edhe rimim i bukur letrar.

Autori Refik Havolli i qaset vargut edhe nga këndi i fëmijës, edhe nga këndi i të rriturit. Nga këndi i fëmijës, përmes vargut i sheh dhe përjeton arën, bujkun, frytin, stinët, bukurinë magjepse të natyrës llapjane:

*Ky është ai bujku*
*që me djersën e vet*
*në ëndërr ka krijuar*
*tërë një qytet.*

Ndërkaq, nga këndi i të rriturit fëmijëve u ofron edhe një botë tjetër. Porosi që ta luftojnë kultin e lakmisë, urrejtjen e të keqen. Autori, në disa nga poezitë e këtij libri, dëshiron që përmes vargjeve të tij t'i gjykojë gjërat jo të mira dhe t'i vetëdijesojë fëmijët për atë që s'është e mirë, kur ata të rriten. Vargu i tij shpesh shpreh revoltën ndaj padrejtësive, ndaj tradhtarëve, ndaj dyfytyrëshave dhe atyre që e duan kolltukun dhe autori përherë tenton të hapë rrjedhën e pandalshme të lumit të së mirës.

Është e vështirë që me pak fjalë t'i bëhet një vështrim më i gjerë librit dhe poezive në të, por, poezitë e Refik Havollit, janë ato që jetojnë me stinët, me muajt e fryteve

të bujkut, me bukurinë e natyrës e sidomos të vendlindjes. Te vargu i tij triumfon e reja, behari, sythi i pranverës:

*Po, na erdhi pranvera*
*ne sot kemi festë*
*veriu si përhera*
*më s'po bën protestë.*

*Për pranverën sot*
*në çdo kohë dhe vend*
*jehon kënga - jo kot*
*plot dëshirë e gazmend.*

Shumë nga poezitë e tij Refik Havolli arrin që me mjeshtëri t'i plasojë te lexuesi, i cili, pas leximit, me siguri do të mbetet i kënaqur me mënyrën e qasjes së krijimit të bukurisë së vargut poetik.

Derisa po i lexoj poezitë në librin e krijuesit Refik Havolli kam përshtypjen dhe ndjenjën e të qenunit buzë lumit të tij të ëndrrave…

*Buzë këtij lumi*
*lumi bishtpërpjetë*
*shtrihet qyteti i ëndrrave*
*që unë e kam gjetë.*

Autori e ka përjetuar vapën e lumit Llap, freskinë që ai ua ka sjellë në fëmijëri e ua sjell edhe sot, begatinë që me ujin e tij Llapi u sjell arave dhe i cili është i qetë, është bukurosh, por që, megjithatë, ai është bishtpërpjetë, e buzë të cilit shtrihet një qytet i tërë, qyteti i ëndrrave, që ai i ka gjetur. Ai

qytet mund të jetë qyteti i tij, Besiana, mund të jetë qyteti i lirisë, vetë liria e popullit, pra një qytet që simbolizon paqen, dashurinë, jetën e lirë dhe që shtrihet pakufishëm...

Mjeshtërisht e ka thurur këtë poezi, ndër më të mirat në libër, dhe porosia mund të thuhet se është vetë porosia e librit. Se, kur qyteti i ëndrrave të tij ka arritur te finalja, në ëndërrim, autori lirshëm ka guxim të shprehë dëshirën e tij të çiltër për t'i ftuar fëmijët anembanë nëpërmjet vargut të tij:

*I ftoj fëmijët e botës*
*të vijnë dorë për dore*
*që qytetin e ëndrrave*
*ta lëpijnë si akullore.*

Lexuesit e këtij libri do të kënaqen me vargjet dhe rimën, me bukurinë dhe porosinë e vargut nga autori që premton shumë, gurra e të cilit rrjedh pastër, e çiltër.

Atdhedashuria, heronjtë dhe falënderimi veprës së tyre janë pjesë e vargjeve të këtij libri.

Ai u këndon dëshmorëve të kombit me përkushtim, por edhe dëshmorëve të fshatit të tij, Isë Havollit e Bedri Ahmetit:

*Të dy një ëndërr kishin*
*të dy një ideal*
*të dy një yll ishin*
*s'kish furtunë që i ndal.*

Ëndërr në shesh, poezi kushtuar heroit Zahir Pajaziti, ka një simbolikë, e pasur me figura letrare:

*Ndër shekuj farkuam shpata*
*me jataganë lapsa kemi mprehë*
*pushkë ndër vite hije të gjata*
*sot hedhin valle në sheshin Skënderbe.*

Apo strofa tjetër e kësaj poezie:

*Për jetë do të mbetet*
*diell Kosove mbi sy*
*çdo ditë në shesh të përshëndesim*
*Komandant - u kry, u kry!*

Mjeshtërisht e ka thurur strofën te Heroina:

*Më lehtë e kishin detit*
*t'ia ndalnin valën*
*sesa heroinës*
*t'ia nxirrnin fjalën.*

Poeti u kushton vargje edhe poetëve tanë të njohur, si Noli dhe Migjeni, sepse ata ishin edhe frymëzues për shumë breza krijuesish, e edhe sot janë të tillë:

*Thesari më i çmuar*
*në zemrën e poetit flinte*
*ishte kjo kënga e pakënduar*
*që koha do ta nxirrte.*

E, Refik Havolli, i rritur, është kthyer nga fshati në qytet, por edhe qyteti i tij i duket si në fshatin e burimit të ëndrrës e këngës, të fjalës e dashurisë, se jeta vazhdon me

ëndrrën tjetër, atë të punës, të krijimit të familjes; sot ai i sheh fëmijët e vet si rriten, fëmijët e tjerë anembanë vendit se si rriten dhe sigurisht libri pasues i tij do të pasqyrojë nga një kënd jo fëmijëror, por me shpirt, ndjenjë, e dashuri si vetë fëmijët, jetën e fëmijëve të sotëm, me ëndrrat e tyre sot, që gjithsesi edhe dallojnë nga ëndrrat e fëmijërisë së tij në fshatin buzë lumit, aty ku fliste me bujkun, me diellin, me yjet, me hënën, aty ku fliste me dallëndyshen bishtgërshërë që folenë ndërton, me ylberin që ia lakmonte ngjyrat.....

Është mirë që në këtë libër janë përfshirë poezitë e kohës fëmijërore, të gërshetuara me dashurinë ndaj punës e jetës, sepse fëmijët sot do të kenë përpara edhe një tabllo të jetës dikur, pa internet e pa teknologji moderne si sot. Atëherë, ishin ëndrrat ato që depërtonin skaj rruzullit tokësor e më lart, bëheshin përmes imagjinatës me vargun e qitur në copa letrash e fletore, sot është realiteti që edhe fëmijët e përjetojnë konkretisht po patën mundësi në çdo cep të botës.

Ëndrra e tij - dëshirat që bota të jetë e lumtur, që më së miri shprehet në poezinë *Dëshirat për Vitin e Ri*.

E rëndojnë shpirtin e tij vuajtjet dhe padrejtësitë, do paqe, dashuri jo dallime racore dëshiron të bëhet vetë babadimër, sepse ashtu i veshur në gëzofin, rrobet e dashura të babadimrit, mistike për fëmijët, më së miri do të mund t'i shpërndante dëshirat më të sinqerta fëmijërore: *Dua të bëhem babadimër / unë këtaj radhe,* - thotë bindshëm poeti.

Pra kush do të ishte babadimër më i mirë se vetë autori, i cili shpirtin e skalit në varg e përmes vargut edhe tërë dhuratat më të mira të botës do t'ua dërgonte fëmijëve të uritur, kurse dashuritë më të fuqishme me vargun dhe zemrën e tij do t'i shtrinte anembanë botës e gjithësisë vetëm si paqe, si liri, si frymëmarrje e lirë, si dashuri mes njerëzve. Ja, pra,

këtu poeti e gjen përmes vargut edhe mundësinë që të bëjë atë që ka ëndërr, të jetë ai Babadimri, se më së miri do ta shpërndante lumturinë:

*Pagëzojnë lindje, gjykojnë vdekje*
*nga guaska buzë lumit tim*
*i pashë në ëndërr duke lozur*
*e shiu më zgjoi me ngazëllim (Poezia Fjala dhe kënga).*

Poeti që te poezia Fjala dhe kënga e gjen fjalën, e nxjerr nga shpirti këngën, buzë lumit të tij, lumit të ëndrrave, të dashurisë, dhe e fillon lojën me guaskat për ta nxjerrë zjarrin e fshehur në shpirt, për dashurinë, bukurinë, për lojën, të çiltër e të pastër të fëmijëve, për lumin që ec si jeta dhe këtu poeti zgjohet nga shiu me ëndrrën e tij që ec si lumë herë i qetë, e herë me tërbim, dhe deri te poezia e fundit Agimi, në të cilën poeti i mbushur, tani na thotë se frymëzimi nuk shteron këtu, por, siç thotë ai, “do të na tregoj edhe një përrallë tjetër”.

*Fëmijë këtu mbaron ëndrra*
*ëndrra ime e parë*
*kur të ktheheni nga shkolla*
*do t’jua tregoj edhe një përrallë... (Nga poezia Në agim)*

Pra, fëmijë të dashur, e keni në dorë një libër me vjersha, që autori e ka titulluar Ëndërr buzë lumi. Një stoli e bukur për bibliotekën tuaj, por edhe një motiv për shkrimet tuaja ndoshta, se edhe ju mund të bëheni poetë të ardhshëm.

Autori i këtij libri, Refik Havolli, i ka përmbledhur shumicën e vjershave që i ka shkruar atëherë, ëndërrimet e tij fëmijërore, kur ishte në moshën që ju jeni tash. Janë vjersha të qëndisura nga arti dhe shpirti i poetit, vjersha që kanë melodi, rimë, ëmbëlsi e porosi. Sepse, autori e do shumë të bukurën, lumturinë dhe botën paqësore, ashtu siç e doni edhe ju.

Pra, lexim të këndshëm, një shëtitje të këndshme në botën poetike të Refik Havollit, nga i cili presim edhe libra të tjerë!

**Muhamed Krasniqi,**
*në Knivsta, Suedi, më 30 korrik 2015*

SHËNIME PËR AUTORIN



**Refik Havolli** u lind më 10 qershor 1967 në fshatin Llapashticë të Podujevës. Shkollën fillore e kreu në vendlindje, ndërsa shkollën e mesme (gjimnazin) në Podujevë. Studimet universitare i vazhdoi në Universitetin e Prishtinës në Fakultetin e Inxhinierisë Mekanike, ku mori gradën Inxhinier i diplomuar i makinerisë. Po ashtu, me sukses shumë të lartë, i kreu edhe studimet pasdiplomike, në Fakultetin e Inxhinierisë Mekanike në Prishtinë në Departamentin e Prodhimtarisë dhe Automatizimit, Drejtimi i Teknologjisë së Prodhimit. Ndërsa, studimet e doktoratës i filloi në Universitetin Ndërkombëtar të Strugës, ku momentalisht është phd candidate dhe së shpejti do të marrë gradën doktor shkence.

Ka publikuar disa punime shkencore në revista ndërkombëtare, kryesisht nga fusha e ekonomisë. Me shkrime ka filluar të merret që nga shkolla fillore. Sa ishte nxënës, botoi shumë poezi në revistat e kohës. Gjatë luftës shumë dorëshkrime iu dogjën. Disa nga ato që i shpëtuan, ndodhen në këtë libër.

**PËRMBAJTJA**

